1./

# Dregnit e Dom Ndreut.

« Gohet nji Dreg n'skâj t'dheut
E bien nii gafë t' Dom Ndreut ».

Njikshtu e la t'shkrueme n'leter
Per vedi i prift i vjeter,
Qi t'huejt e paan merzitë
Tu i shkue mrênde ditë per ditë.
Por shka pat gjetë Dom Ndreen
Tu e gjetë â sot t'ân dheen,
E sidomos Shqypniin,
Kû prejë kahmos po vinë,
E t'gjith nii gafë t'Shqyptarve
Hypin si n'shpînë t'gomarve.
Edhë i ngrati Shqyptaar
N'gafë Dregnit do ti baar.
Shka bân s'kaa njeri, kurr
N'gafë dregi hypë kalmur.
Me e vûe arve fort mirë,
Kio pânë mue m'vjen e vishtirë,
Pse kû olo t'jeen ndoj Dreg,

2.) Mâa i ligsht edhe mâa i keq,
Qi shokt e vet s'e scânë.
Per pêng as per dorscânë,
Niset e vjen n' Shqypnii,
Kû del me i herë zotnii;
Na Macaviret n' gafë,
E: « Ush! e Dah! » na grafë,
A thue se per b.... t' tija
Na fali D Perëndija.
T' ecin pûnt e fjala
E mâjet por sî njala;
Kruen ~~pettla~~ pettla e makerona:
(A e diitme: m' shpîna t' ona),
E gjithsesî t' a dunn
Aj danë nder nee kanun.
Kio pûnë (e kam paa vrênë),
Nuk m' duket fort e kshtênë;
Mue m' duket sî moskush:
Pse pûll nji dreq n' Gajush,
Me lkûnd diepat nder nee,

3.)

Â pûnë gi nuk kaa fee!.....

More Shqyptaart e mii,
A doni' i fjalë me e ndii?
Saa bahna Kali i Dregit
E dada e barkakegit,
Mâa mirë, tham kish me dalë
Me u bâa na t' tânë n' nji fjalë,
E me i perbee kta Dregen
T' na marin njaizi t' kegen;
Me i nisë n' Karadregollë
Paa i tjerrun pûnt fort hollë,
Hekri zo sceet do t' rrafet....
N' dagi me i hiekun gafet
Dregnit e Shqyptariis,
Qe rreglla e liturgjiis,
— Hoc genus daemoniorum
Nuk dnem shum latinorum,
Por bjpin nji drûn âhit
E dhe me i kapë per krahit,
Me drûn me ja u...... t' amen

4.)

E m' shgelm me u thanun: « Amen » —

Ktu fola pak paa laa,
Por gaile, tham, nuk kaa,
Pse dregi nuk kaa nânë;
Un deshta veç me u thanë
Bregllen e liturgjiis,
Qi dregneve t'Shqypstariis
Paa drûn s'u mushet rrashta
Me u zue me dale per jashta.
E u daçi me m' ndigjue,
Nji fjalë kieçë tuj e kshillue,
Kjo pûnë nuk do ngât fortë
Pse s'baret nij me shport:
Por t'kryeim detyren t'onë
Mâa mirë heret se vonë.
Mue m' thot kio mendja e kege,
Me ket selamalege,
Se dregnit e Dom Ndrecut
I scierrin prej atdheut.

Mar Pepa.

5./

# Shqypnia.

Gjith bota le t'a dii
Qi t'due tyy, Shqypnii!
Per tye due meg me hiekë.
Per tyy due me dekë

Un te due tyy
Un hiek meg per tyy
Un des per tyy
E dashna Shqypnii!

Un tyy te due
Kurr s'kam me pushue,
Deri saa me dekë
T'dahem prejë ksaj jetë.

N'Europë ti bukë jee,
Por lavd'e nder nuk kee,
Pse t'kan shkelun t'huejt,
Mrâpa nuk t'biin t'nejt.

Por desh kee me lulzue,
Pse kan fillue bit't'uu
Syyt e vet me i cilë
Me t'dashtun kan scânë fillë.

Vorf Dukagjini.

6/

# Pigllim

O Shqypnii! ti per gjithmonë
jee e permênduun tuj lyftue
si kurë heret, ashtû vonë
êmni i'j'yt s'kaa m'u harrue.
Çou moj Shqypnijet, çou or bir
se kombi i jyt or thirret Illir!

---

Porsi Shqypja n' mjedis t'ers
hovin kush s'mujt me t'a nalë
as t'ftoftit dimnit as t'nxetit vers,
as t'perpiekunit n' fyft me dalë
Çou moj Shqype mos rri fjetun
se gjithmonë Illir kee metun,
Ndiim prej t'motshmish, gi Shqypnii
kan dal burra t'gjakut t'onë
me nji bese me i trimnii
kështû nji fis kaa kênë gjithmonë.
Çou moj Shqype edhe nji herë
mos t'hiin frigja prej ksaj erë.

7/

Çā te jet praa roq Shqyptarit
gjaku n'dej praa do t'i vlojnë
porsi t'motshmit maje malit
kan byftue per shoqi-shojn.

Çon i Illir praa edhē n'dit sodit
si kurë n'kohë t'Kastriotit.

Nido Akasari

---

Anadollaku ne mësallë.

Kaa ndenjur si nje kaa
Po ha edhē po ka.
Shembet me pilaf,
Fryhet me hoshaf.
S'kaa kohë te flasë
Hethsaa te pelsasë:
Llop nje bakllava,
Llop dhe nje hallva
Llop nje revanī,
Llop muhalebī.
Thrret: « Hiç, jemedum! »
— O burra bre Dudum! —
Kerkon nje sudliaç
Porositë nje kulaçë
Rrembet nje bogaçe
— Te rrembesh nje kopaçe! —
Te tera per nje dark,
Te tera nde nje bark!
Kur lodhet, se s'ngīnjet,
Pushon e shtrihet.
Shtrihet Dudumi,
Dhe na e zë gjumi.

Neser kur t'zgohet,
E, me « bismil-lah »,
Prape pilaf
E prape hoshaf
« Çebap boll-boll,
« Kozha anadoll! »
More Dudum Koke-kungull,
Goje-buall e bark-rrumbull,
Thua-me-te rente pika-!-
Ç' te duhet tyj politika?
Hiç more Dudum, Dore,-« hajde »
Te te klasim nde nje kade
Plot me mjalt e me reçel,
Ha e pi e kurr mos del.
F. K.

## Kânga e Gjin Lekës.

Krisi gjâma neper Dhee;
zâna e malit duel mi Lee:
Kah kaa raa, medet! kio rrfee?

9)

N'at Saraj, nder zotnii t'randë
Janë perpiekun Turk e Frandë,
Turk e Frandë, tha, me trii zêmra.
Njaj Gjin Leka edhë Adem Shêma.
U ngâtrruene nder dyy dêma,
N'shkallë t'Sarajt si pasken shkue,
N'od t' Sherriatit m'u gjyqjue,
Njaj Gjin Leka na u betue.
« Per njat Kryq qi m'kaa nimue!
Kot Adem, ti m'jel shkarkue.
Nuk t'kam hak Adem per gee:
Por gabon tu m'prekun m'Fee,
S'kam bâjt marre se kam lee,
S'kam gue marre kurr te shpija,
Si t'kallxon njetash alltija: »
Krisi pushka mueri gjâmë:
U dridh teka per nên ~~kâmë~~ shkallë.
Njaj Gjin Leka ban Kryq n'ballë.
Del polici m'e xcânë gjallë.
« Nalo Turk»! Nuk lidhet Gjini

Me-u lshue Leka e Dukaigjini
Tam Mirditas nuk Dii ndore
Kam pasë t'parin shpat mirore
amanet aj m'a kaa lânë
armët e mushna mos me i dhânë.
Me m' gillue per nget marfina
Kië tu bândë Shkodra e Cetina.
Por thuej Pashës edhē allajbegut
S'lidhen t'bit e Skenderbegut.
Kerset pushka Saraji dridhet;
Njaj Gjin Leka nuk po lidhet.
T'tanë toborret u-gjuen m'kâmë;
Priti Gjini plumet m'dhâmë.
T'tânë fyshekt s'i kaa marrue,
~~Atek~~ Atëherë Gjini por â rrxue.
Lypi priftin m'u ligue
E dhē prifti i kaa gillue;
Massi u-rrfye, massī u vojue
Diq i kshtên e trim drangue:
U dha nâni Shqypëtarüs:

11./ Met Gjin Leka n'od Valiis,
Met Gjin Leka trim rrfel,
N'Saraj jeten dha per fee,
Zu-ku bâni zâna e malit
Ke Maa metun aj farë Djalit,
U Dynd Deeti prej tallarit
Vojti gjâma n'Cetin t'Knjazit
Ket bië Dilli e ke merr hâna
Sû Gjin Leken s'ban mâa nâna
As n'begleer as n'Kapitana

E Popllit.

---

## Nâna Frimnesh.

Neper gryka t'nji malit t'neelt
Fluturim jan ishne Do burra
Vrep sû shqjita e t'shpeitë sû rêt,
Gjith scânë vênd piin nij nder gurra,
Tuj kuvëtt nisen e shkoin
Bes kan lidh me shogi-shojn.

12)

Dielm mâa trima s'kaa malcija,
Dielm mâa t'shndosht e mâa asgâna,
As me i nalë s'mundet urdija,
T'gjith janë Dielm porsi luâna,
Stinat n'krah tagamat njesh
Tuj kuvêtt shkon e tuj gesh.

Tek janë ulë ndër Shtoj kan raa
Prep kanë vênd rrin me pushue,
Vêndi apit, koha ardh kaa
Besen n'besë mirë me e bashkue,
Besen apin jo me rrêna,
T'gjith me i hii gjytetit mrênda.

Dhet vet janë, nji âsht mâa i rii
Se t'gjith tjert, qi janë mâa t'vjeter,
Âsht bâa bashk me at shoqnii
Per mas ti s'kaa nâna tjeter,
Tuj u nisë nanen kaa pvetë
A me shkue me shokt e vet.

Nisu, birë, i kish thanë nâna,
Kû burrnija tyj âsht tuj t'lypë

13) Lidh mirë besen me ato krâna
N'Gjytet t'Shkoders n'don me ~~kû~~ zdrypë,
Per pashë gjit qi un t'kam thânë
Marre kqyr mos me lânë.

Me t'math durim, me gaz n'ftyrë,
E percill e me shokë e ban,
Djalin e vet s'largut kqyrë
T'bâmun burr e mû tiert asgan
Tuj e kqyrë pik lodjet s'verdhë.
N'shpii kthen paa kugë paa zverdhë.

Besen besë e kan lidhë burrat
Të gjith bashk m'u t shtyy n'kala.
Mshûn tagânat e letinat.
Me gjak tokken donë me e laa
Donë m'u ndlesh me tevabii
Me u perpikk me Verir t'rii.

Bûn prej Shtoijt neper Shkoder
Kalojn brûs ~~ka~~ kerkûnd mukk nâlen,
Kan fillue m'u ngjit n'at koder
Kû me fâmë don me lânë Shalen.

14.) Pse kta dielm t'gjith janë Shalnjânë,
Fâmë e ndere' kazrin me lânë.

Gerset rruga krisë kalldrâmi,
Kush i shef jet i habitun,
Rrug i lshon gjithkund mirâmi,
Hûn n' gjytet ndeshen t' paa pritun,
Don me i pritë kerkojn me i ngalë
Gerset pushka get zjerm t'valë.

Vshtir ktû shum âsht me diftue
Saa e keqe u bâa n' at ditë,
Gjaku rriedh e shkon si krue,
Me krahnur me armë bâjn pritë
Per gjith ânë kan mêtë rrethue,
Nji nder ta s'do t' mûjn me pshtue.

Ushton pushka lot tagâni,
Gjith per mrendë dridhet kalaja,
S' mundet bisha as luâni
Me punue pûnë ag t mllaja.
Âsht bâa tym s'shifet kurgjâa
Âsht perzii t'gjith ç'âsht n' kala.

15/ Ҫilen varr e gjâku derdhet,
Shum kan metun ndër tevâbii,
Ligshtue janë por vëndi s'merret,
Ku jânë çasë Shalujânt e rii
Gjith coptu e varr bâa janë,
Por per t'gjallë nuk don m'u kthânë.

N'at duhii e n'at val pushket
Si qindroj bashk me shok t'vet,
Shef n' ngushtic e shtati i kputet
Djari i rii e pshtim don me gjet,
Me nji vetinë kcen nen nen beden
Tuj lânë shokt t'gjith aty mrêndë.

Ikë e pshton, tuj ik largohet
Prej gjytetit ku kishin mêtë
Shokt e vet, me mrrîtë mundohet
N'mal, n'shpii t'vet nânen me gjetë,
Arin e shok t'gjith i kaa lânë
Mrrûn te shpija e thret: Nânë!

Po del, nako (nânë) her te dera,
Se t'kaa ardhë e t'kaa mrrûit djali,

16.) Djali i rii m' njizet prênvera,
Del e vroke n' t' kaa marrë malli,
Vetem ti pate fat moj plakë,
Me t' pshtue djali n' tym e n' flakë.

Del te dera nâna e shkretë,
Djalin shef t' shdeshun paa arm.
Vetem bir! me zâa t' nélt vrret,
Po shokt tjerë, bir, e kû i kee lânë ?!
Shokt e mii, nânë, mené n' kalaa,
Veç un pshtova saa me t' paa.

I ndrron ftyra assaj trimneshë,
Syyt e sajë bâhen sî rrfermi:
Larg, o bir, n' mun mos u ndesh,
Pse me sot s' jee mâa i jêmi,
S' jee i jêmi, s' jee Shalyjânë,
Qi kee ikë e shokt kee lânë!

S' e merr ndryk, nuk i avitet,
Por hînë mrêndë e kerkon per ~~shpii~~ shpii,
~~Kên~~ vênd djali krejt habitet,
Ç' janë kta pûnë qi fati i â bîi

17.) Turp e marre i kaa raa
N'mênd i bjen atëherë ça me bâa.

Del e âma me nji furk n' dorë
Me nji boshtë e me nji shllung lesh,
Me fjalë t' idht e e ngratë e e (ghor),
Merr-e Djalë, i thot, me e njeshë,
Merr-e Djalë, se s' jee per pushkë,
Por, si çikat, vên ket furkë!

Marre, turp, e per shum mot
T' kaa mlun sot kû sekletmalcija.
Nuk jee i biri i babës t' and sot.
Mâa per bir nuk t' njef Shqypnija.
Me pasë metë me shokë n' kalaa,
Nâna e jote nuk t' kish gaa.

Tash po qaj e po vajtoj,
As kurr lott nuk kan me prâa,
Djali i vetem na marroj,
Tuj lânë armt, prejë shoksh t' n daa:
Koritë jee na kee marrna
Merr tash furken, rri me mun.

18.) Nânë, vret Djali, u lamtumirë,
Kû jam kênë prap jam tuj shkue
Pushka e êmë sot nji Vezir
Kaa me vraa tjer me varrue.
Vrep si shgjet, gjithkund tuj ngâa,
Me arm n' dorë njitet n' kalâa.

S'e natë gjâa, e kaa lidhë beja,
Pushka e tii gerset, get flakë,
Âsht vrethun, t' lufton si rrfeja,
Vret, copton, e lanë token m' gjak:
Nan! thot, sot u nuk t' kam marrun,
Kû menë shokt, m' vrânë edhë mun!

Ndûn trimnesha se i kaa mëtë
I coptuem e i za vrâmë n' kalaa,
Djali i sajë bâi shokve vet,
Shterngon zêmren per mos me gaa,
Me syy t' terun e me gindrim,
Biir, thot, sot u bâne trim.

Nânë paa Djalë ne ditë te sodit,
To, paa tyy, biir, un nuk kam mëtë

19.) Kee qindrue sū trimat motit,
Fâma e nneri tyy t'kan metë,
Mâa mirë n'varr dekun ishtunem,
Se n' shpii t'ande i marrunem!

Nje kta janë nanat trimnesha
Qi ktu lejn, riten n' Shqypnii,
Gjith gurim kta malcoresha
Qi therore bâjn djelmt e rii,
Mâa mirë donë mos me kênë nânë
Se t' marrunem djalin me e lânë

Nakdo-Mani[illegible]

## Kâng e Malit-Zii.

Te marrten thirri tellalli,
Çojn, moj Shkodër, se na raa kaurri,
Na raa kaurri e Mali-zii,
Del, moj Shkodër, kaa nji per shpii,
Del, moj Shkodër, n'daç me dalë,
Se t'a mner Shkian kalaan,
Dal kadal shko mos-n-ngut
Se s'jee krail por jee ii kaidut,

20) Nuk jee Krajli i Muskovit,
Jee haidut i Cernagorit,
Selman Kasa, thret Kushtrimin,
Çoju, bre Hot, e merr taimin,
Dalin Shkina e bertasin,
Osman pash faj s't'kemi pasun,
Ju, moj Shkina, vet e dini
Qe mytt Mahmut bash vezirin;
Kush po shkon neper liqêe,
Selim Reçi por si drêe,
Por sū rêe e por sū dash
Hiell fistanat pash ne pash,
Selim Reçi perdredhë mustakun
Ne Vranin do t'a derdhi gjakun.

Prej Kopllit.

Kâng e Shkoders.

Te shtunden u kndue fermani,
Ne mehgême te Kadiis
Shkodra te venë e bâni,
I erdh hakut osmalliis

21). Te shtunden qi mau zfuti,
Na u kndue nji ferman
Ēmer bân Sulltan Mahmuti,
Due me marrë Shkodren nizam.
Hams Karari nji burr i mirë,
Me nji tagan e me nji kubure:
Po ndigjoni, Pashë, e Vezir,
Nuk â Shkodra si n' Babûne.
Kasem begu, nip vezirit
Alaa burrat tuj halkhakat
Duel asqeri n' ballë te Kirit,
Se te ndeshna flakë per flakë,
Qita krubt e tabakut,
Kû t'i lâshë atij gindrajn,
Me nji kubure me nji gjys kandakut,
Meterizin nuk e lshojn! ......

---

Djelmenija e Sotshme.

E fyti i Shkollave t'huja.

T'motshmit t'on..... eh! paçin Dritë!
Ndiern kokkrashë, kurr-gjâa s'kan diitë
Kan kênë te k hutuemun!.....
Ata t'miert s'kan diit at-hera
As buon giorno as buona sera,
As sabah sherif kheir ollsun!.....
Na.....! sot jeem per tu levdue
Diim me folë me bisedue,
Nga mêndja jeem holluemun,
Çoim nder Shkolla fmiit m'u msue;
Komin me e gjyteterne,
Dheen t'onë me e nderuemun,
Aty n'Shkoll rri pês, gjasht vjet,
Del prej Shkollet, Shqyp nuk flet,
Shqypen kaa harruemun!!
Ne t'folt Shqyp âsht ende m'e ndii,
Gjysë per gjysë tuj e perzii
Me fjal t'giuhs Italianvet!

22.)

Thot: me fol la verità,
Nel paese sot dicka,
Janë civilizuemun.
La gioventù kaa studine,
Diin me folë me ragionne,
Po m'vjen mir: bravissimo!
Por prep duhet molto ancora....
Ktu il popolo ignora
S'diin ç'âsht amor patrio.....
Libertà..............................
........................................
.................................

Kshtû kan rânë me bisedue
Kshtû kan rânë me mêndue
Djelmenja e sotshme;
Se n'ket mnyr gjytetrohet (?)
Se ky âsht fryti qi fitohet
N'der Shkolla t'huaja!

Gjeg Postrippa

